**Alfred FRASHËRI, Ermal FRASHËRI**

# MËSIMET E VËLLEZËRVE FRASHËRI JANË AKTUALE EDHE SOT PËR SHQIPTARËT NË SHQIPËRI DHE KOSOVË, U TREGUAN SHQIPTARËVE RRUGËN E PAVARËSISË DHE TË PËRPARIMIT, KJO NUK ËSHTË NOSTALGJI.

*"Ti Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin shqipëtar*
*Zemrën ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjarr"*
Naim Frashëri

*"....a thue m'kto vorre sod ndo 'i kunorë Atdheu ka per t'u a çuem*
*Si peng çmimit e bindijet e nderjet*
*Per shka ata psuene per Liri t'bekueme?"*
Gjergj Fishta

**Në nderim të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit. organizatës së parë politiko – organizative shqiptare, e themeluar më 10 qershor 1878**



Tiranë, 10 qershor, 2017

**MËSIMET E VËLLEZËRVE FRASHËRI JANË AKTUALE EDHE SOT PËR SHQIPTARËT NË SHQIPËRI DHE KOSOVË, U TREGUAN SHQIPTARËVE RRUGËN E PAVARËSISË DHE TË PËRPARIMIT, KJO NUK ËSHTË NOSTALGJI.**

"*Ti Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin shqipëtar*
*Zemrën ti ma gatove plot me dëshirë dhe me zjarr"*
Naim Frashëri

*"….a thue m'kto vorre sod ndo 'i kunorë Atdheu ka per t'u a çuem*
*Si peng çmimit e bindijet e nderjet*
*Per shka ata psuene per Liri t'bekueme?"*
Gjergj Fishta

**Në nderim të Lidhjes Shqiptare të Prizrenit,**
**organizatës së parë politiko – organizative shqiptare, e themeluar më 10 qershor 1878**

Vëllezërit Abdyl, Naim e Sami Frashëri, në ballë të Rilindjes Kombëtare Shqiptare, u treguan shqiptarëve se sa i bukur është atdheu i tyre dhe si duhet luftuar për t'a bërë të lirë, se sa trima, të mënçur e punëtorë, sa fisnikë janë shqiptarët, sa e bukur dhe e ëmbël është gjuha e jonë, shqipja. Ata shkrinë jetën dhe pasurinë për Shqipërinë. Vëllëzërit Frashëri, u lindën dhe u rritën në Frashëri. Ata ishin fëmijët e Halid Frashërit (1797-1859) dhe e Emine Mirahorit (1814-1861), që i thërrisnin edhe mbiemërin Dakollarë. Ata ishin gjashtë vëllezër dhe dy motra: Abdyli (23 tetor 1839-1892), Nafizeja (1841-1894), Sherifi (1843-1874), Naimi (25 maj 1846-20 tetor 1900), Shanishaja (1848-1871), Samiu (1 qershor 1850-18 qershor 1904), Tahsimi (1853-1876) dhe Mehmeti (1856-1918).



**Abdyl Frashëri** (29.8.1839-23.10.1892), vëllai më i madh, ishte ideologu dhe luftëtari i Rilindjes Kombëtare, Naim Frashëri (25.5.1846-20.10.1900), poeti që aq bukur i këndoj shqip Shqipërisë dhe Skënderbeut, si edhe dijetari Sami Frashëri (1.6.1850-18.6.1904), i cili tregoi se ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet Shqipëria, luftuan për tërësinë e Atdheut, për lirinë dhe pavarësinë e Shqipërisë, luftuan e punuan për të bërë dhe shkrojtur historinë e saj, për ndriçimin e mendjes së shqiptarëve, për t'i treguar botës se kush ishin shqiptarët dhe atdheu i tyre.

Nuk ka nxënës në Shqipëri që të mos e dijë se vëllai i madh, Heroi i Popullit, luftëtari Abdyl ishte ideologu i Rilindjes Kombëtare dhe udhëheqësi kryesor i Lidhjes Shqiptarëve të Prizrenit. Nuk ka shqiptar që nuk di përmëndësh vjershat e bilbilit të gjuhës shqipe, Naimit të Madh, për Shqipërinë e Skënderbeun dhe nuk frymëzohet dhe mëson nga ato. Për ideologun, dijetarin e madh, statistin, shkrimtarin dhe publicistin Sami Frashëri, kushdo në Shqipëri mund të përmëndë veprën monument "*Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet*" (Bukuresht 1899), themelimin dhe kryesimin e "Shoqërisë së të shtypurit shkronja shqip" (Stamboll 1879), revistat e para në gjuhën shqipe "Drita" dhe "Dituria" (Stamboll 1884-1885), "Dheshkronjë dhe Alfabetare e gluhësë shqip", si edhe "Abetare e gjuhës shqip" (Kostaninopojë 1879, Bukuresht 1886).

Bustet e tyre ndodhen në shumë qytete të Shqipërisë. Emrat e tyre i mbajnë shumë shkolla në Shqipëri. Tre rrugë në Tirana mbajnë emrin Abdyl, Sami dhe Naim Frashëri. Për ta kanë shkrojtur penat më të forta të vendit. Veprën e tyre e gjen në Internet. Për ta Enver Hoxha ka shkrojtur "Ç'ështjen e Shqipërisë ata e kishin si pikën kryesore dhe fener ndriçues në gjithë veprimtarinë e vet. Në veprat e tyre letrare, historike e filozofike, ata kanë dhënë orientimin e luftës që duhet të bënte populli shqiptar për liri dhe pavarësi në ato etapa të koklavitura, këtë ata e kishin parë nga të katër anët dhe në përgjithësi e kanë pasur të qartë se si duhet ta fitonte Shqipëra pavarësinë e vet, taktikën dhe politikën që ajo duhet të ndiqte për këtë qëllim në atë kohë…".

**Abdyl Frashëri**, siç ka shkrojtur Teki Selenica (1928), ishte ndër të parët ndërmjet "... një grusht njerëzish që kishin ndjerë trumpetën e gjamës së topave të kohës së rilindjes kombëtare të popujve të Ballkanit, duke parë rrezikun e Atdheut të tyre, më 1878 në Prizren bënë një mbledhje të madhe". I parë, midis të parëve Iliaz Pashë Dibra, Ali Pashë Gucia, Sheh Mustafa Tetova, myderiz Omer Efendi nga Prizreni, Sulejman Vokshi nga Gjakova, ishte Abdyl bej Toska (siç e thirri Luma) ai që mbajti fjalën e hapjes së mbledhjes më 10 qershor 1878 dhe kryetari efektiv i Lidhjes. Ai ishte nismëtar i një sërë mbledhjesh në zbatim të vendimeve të Lidhjes së Prizrenit për të organizuar degët e Lidhjes në të gjithë Shqipërinë e Jugut, midis të cilave kryesorja ishte ajo në teqenë ë Frashërit në mesin e muajit korrik 1878.

Karakteristikë e veprimtarisë atdhetare të Abdyl Frashërit është ngritja në nivel gjithënjë e më të lartë dhe më intensive e luftës për çështjen shqiptare. Ai qëndroi besnik luftës së tij. Edhe kur u shpërnda Lidhja e Prizrenit, Abdyl Frashëri, së toku me Sulejman Vokshin, myderiz Omer Efendi si edhe me krerët e malësorëve, u përpoqën të organizonin forca të reja për luftën kundër Portës.

Abdyl Frashëri më 25 shtator 1888, i drejtoi një memorandum kryeministrit të Italisë Francesko Kripsit, ku midis të tjerave i shkroi "…Populli shqiptar është i vetmi komb që ka zhvilluar prej kohësh një rezistencë energjike kundër pushtuesve turq. Kjo rezistencë heroike ka vazhduar deri në ditët tona. Nëse shqiptarët, për hir të karakterit të tyre krenar e luftarak, nuk e kanë lënë veten të nënshtrohen aq ultësisht sa fqinjët e tyre, janë ata që e kanë ndjerë më tepër peshën e zgjedhës së huaj dhe janë ata që kanë vuajtur më shumë si pasojë e kryengritjeve të pandërprera që kanë qenë të detyruar të zhvillonin për të fituar pavarësinë e tyre… Si rrjedhim, Shqipëria meriton pavarësinë më tëpër se asnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten".

I dalluar si personalitet politik atdhetar, ai iu kundërvu edhe rrezikut të copëtimit të trojeve shqiptare dhe synimeve dhe veprimtarisë së fqinjëve të Shqipërisë. Ai përpiloi projekt deklaratën për pavarësinë e Shqipërisë dhe ishte njëri ndër autorët kryesorë të platformës politike, të cilën e publikoi gjatë pranverës së vitit 1878 nëpërmjet organeve të ndryshme të shtypit europian.

Më 27 nëntor 1878, mbedhja e Këshillit të Përgjithshëm të Lidhjes, miratoi një memorandum që i drjetohej Portës së Lartë në Stamboll që ajo të zbatonte 5 kërkesa (Buda A. etj. 1965):

1. Krahinat e Shqipërisë të ishin në një vilajet me qendër një qytet në mesin e Shqipërisë,
2. Nëpunësit të dinin shqip,
3. Arsimi të përhapej në gjithë krahinat dhe të mësohej gjuha shqip,
4. Të krijohej një këshill i përgjithshëm,
5. Një pjesë e të ardhurave të përdorej për punët botore në vend.

Delegacioni nën udhëheqjen e Abdyl Frashërit u nis në fund të janarit 1879 për në Stamboll, që t'i paraqiste sulltanit kërkesën për autonominë. Abdyl Frashëri ndënji në ballë të luftës deri sa u arrestua kur po kthehesh nga Prizreni dhe kapërcente Lumin Shkumbin. Në Frashër, populli i thuri e i këndoi këngë patriotizmit të Baba Alushit dhe Abdyl Frashërit:

*Kush e desh Shqipërinë kush*
*Shënjti baba Alush*
*Ai vdiq po na thërret*
*Përpiqi për mëmëdhet!*
*Alush babai në shëntëri*
*Abdyl beu me dituri*
*Abdyl beu nga Frashëri*
*Ç'u përpoq o i varfëri*
*Qindra herë vajti fërnjgji*
*Prishi punë e tij*
*E prishi punën e tij*

*Prishi tri barë flori*
……………

Në këto përpjekje dhe luftë të shqiparëve u rrjeshtua edhe **Naimi**. Në vjershën e tij "Dëshirë e vërtetë e shqiptarëve" ai u drejtua shqiparëve:

"*O djemt' e Mëmëdheut, o trima atdhetarë,*
*të ditur, të dëgjuar ju burra luftëtarë,*
*sikundër të bashkuar, që ndodheshim të tërë,*
*të besësë për kombin e miq për jetë bërë*
*lispet dhe sot të jemi, si kemi qem' një herë*
*të lidhur, të bashkuar, vëllezër kurdoherë*",

dhe hodhi kushtrimin: ***Liria duhet fituar me çdo kusht dhe me çdo sakrificë***.
Dashurinë për atdheun e këndoi shqip në poemën e tij "*Bagëti e Bujqësi*":

"***Ti, Shqipëri, më ep nderë, më ep emrin Shqipëtar***
***Zemrënë ti ma gatove plot dëshirë dhe me zjarr***"

u dha shqiptarëve eposin e tyre kombëtar, nëpërmjet historisë dhe të heroit legjendar të tyre, u mësoi shqiptarëve në "*Historia e Skënderbeut*":

*"hapni sytë dhe punoni,*
*të gjithë për Shqipërinë,*
*tjetërë gjë mos kërkoni*
*ajo sjell mirësinë",*

*si* edhe në vjershën "*Fjalëtë e të Urt*ët" :

*"Njeriu po s'deshi kombin e tija*
*E mëmëdhenë,*
*Nuk ka pjesë nga njerëzia*
*S'do as vethenë"*

më poshtë na mësoi:

*"Kurrë armiqësi të mos kesh*
*Gjithënjë njerzit t'i ndjesh,*
*Njeriu, është e vërtetë,*
*Kur vdes, e hyn në dhet,*
*Edhe në qoftë mbret,*
*Me vethe gjë s'po merr.*
*Po, puna, që punon*
*Dh'emëri, që fiton.*
*Mbi dhe për jetë rron*
*Gjithënjë i ep nder.*

Naim Frashëri na mësoi edhe se pjesë e cilës botë jemi ne shqiptarët, kur shkroi:

*Nga gjithë ç'kemi kënduar*
*Për të njohur vetëhenë*
*Kaqë gjë kemi mësuarë*
*Të nderojmë mëmëdhenë*
*………….*
*Jak' o ditë e bekuar*
*Që lind nga perëndon!*
*At'an' e ke ndriçuar*
*E ne pse na harron?*

Ne sot flasim në gjuhën shqip të bukur të Naimit. Ai ishte flamurtar i rilindjes shqiptare, është ç'ka është Gëte për gjermanët, Shekspiri për anglezët dhe Viktor Hygo për francezët, ai u futi shqiptarëve shpirtin e zgjimit, u frymëzoi atyre idealin kombëtar dhe dashurinë për atdheun, ka shkrojtur Syrja bej Vlora (AQSh, Fondi 56, dosja 8, 1909).

Shpirti i gjerë i Naimit dhe ndenjat e tij njerëzore u shpalosën me bukuri dhe vërtetësi në shumë e shumë vjersha si "E vërteta", "Dituria", "Dashuria", "Bukuria", "Fjalët e qiririt", "Jeta" Vaftëria", " Mejtimi", Gjuha e zemrës", "Plaku dhe vdekja" etj., etj., Me një bukuri dhe vërtetësi të rrallë përshkruan në vjershat e tij edhe dukuritë e natyrës si pranvera, dimri, Dielli, në breg të detit, etj. Duke lexuar dhe mësuar vjershat e Naimit, ne njihemi mirë me universin poetik të tij, me botën e tij shpirtërore, me mëndjen e tij të shquar dhe kuptojmë se çfarë detyre i kishte vënë vehtës në të mirën e njërëzisë dhe Atdheut tonë Shqipërisë kur kujtojmë vargjet:

*Në mes tuaj kam qëndruar,*
*jam duke u përëluar.*
*Që t'ju jap pakëzë dritë,*
*Natënë t'ju a bëj ditë.*

Dhe kaluan mbi një shëkull e gjysëm dhe sot kur i lexojmë dhe dëgjojnë vjershat e tij frymëzohemi, mësojmë të duam njeriun dhe atdheun, të duam natyrën, te jemi të ndershëm dhe punëtorë. Duke marrë mësimet e tij, ne sot analizojmë se ç'farë kemi bërë, ç'po bëjmë dhe ç'duhet të bëjmë. Madje Naimi sikur i ka dalë përpara edhe një mendimi që sot përflitet aty këtu: "*prapë me të vdekurit po merren?*". Në vjershën "SHQIPËRIA" ai ka shkruar:

*Pse të jeshë Shqipëria,*
*Ta mbulojë babëzia.*
*Duke pasur burra trima*
*Të humbet si vetëtima?*
*Ah! Mos! Zoti mos e dhëntë,*
*Ejani të mbledhim mëntë!*

Në vitin 1882, Naimi shkroi në vargje shqip poemën epike "Qerbelaja", për tu dhënë shqiptarëve eposin fetar të bektashizmit:

*Zot i madh, për Qerbelanë!*
*Për Hysejn' e për Hasanë,*
*Për ata të dymbëdhjetë,*
*që hoqn' aqë keq në jetë!*
*Për gashërinë time,*
*Shqipërinë mos e lërë,*
*të prishet e të bjerë,*
*po të jetë gjall për jetë,*
*gjithë ç'i duhet, ta ketë,*
*të rronj' e të mbretëronjë,*
*të jetë lulëz' e zonjë!*
*Fali ti vetëz' uratë*
*Që të jetë jetëgjatë!*
*Shqiptari trim me fletë,*
*si ka qënë le të jetë,*
*të ketë gjith' urtësinë,*
*e ta dojë Shqipërinë,*
*të vdesë për Mëmëdhenë,*
*si Myftari për Hysenë,*
*Të ngjanjë me Ibrahimë,*
*edhe me Eba Myslimnë,*
*të jetë trim e i mirë,*
*po të mos jet' egërsirë,*
*të jet i qytetëruar,*
*i ditur e i mësuar,*
*t'i apë nder Shqipërisë,*
*U bëftë e Perëndisë!*

*Pr*andaj, i pikëlluar, poeti i madh i Lunxherisë, Andon Zako Çajupi, shkroi kur vdiq Naimi:

*"Vdiq Naimi! Vdiq Naimi!*
*Moj e mjera Shqipëri*
*Mëndeje-larti, zemër-trimi*
*Vjershëtori si ai!*

një rradhë më ta, në ballë të luftës për çështjen shqiptare dhe pavarësinë e Shqipërisë, qëndronte edhe **Samiu** vëllai më i vogël i tyre**.**

Ai botoi më 1899 manifestin politik e ideologjik të Rilindjes "***Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është e çdo të bëhet***", ku përgjithësoi rezultatet e luftës dhe përpjekjeve të shqiptarëve në atë fund shekullli të 19-të dhe u ndriçoi rrugën nëpër të cilën duhet ecur. Në këtë manifest, Samiu shkroi: "Shqiptar është çdo njeri i pjellë prej shqipëtarësh e që flet shqip, po shqiptar i vërtetë ësht' ay që ka mendjen e zëmrënë shqiptar. Këta shqipëtarët e vërtetë janë me të vërtetë fjesht shqiptarë. Duanë gjuhën e kombin' e tyre dhe përpiqenë për mbrodhësit e mëmëdheut. Kur të bëhenë gjithë shqipëtarët a më të shumtët' e tyre kështu shqipëtarë të

vërtetë, Shqipëria atëhere është e bërë e shpëtuarë nga çdo rrezik. Prandaj çdo shqiptar duhet të pare në të jetë vetë a të bëhetë shqipëtar i vërtetë e pastaj të përpiqetë të bënjë edhe të tjerë shokë, që ca nga ca e njëri pas tjatërit të bëhenë të gjithë shqipëtarë të vërtetë…….O burrani, o shqipëtarë! Se në dashqim' e në u përpjekçimë, do të jemi një nga më të mirët' e nga më të ndrituarët e kombeve t'Evropës…".
Që të ndërgjegjësonte shqiptarët por edhe të huajt ai tregoi se shqiptarët "*janë në robëri të poshtëruar, të shkelur dhe të shpërndarë*". Për kombësinë e shqiptarëve ai shkruan: "*Shqiptari, mysliman qoftë, orthodhoks qoftë, katolik qoftë është gjithënjë shqiptar. Besa nuk sjell kurrë ndarje e çarje midis tyre…..*". duke ju përgjigjur pyetjes "*Me se mbahet kombësij e një kombi*?" dhe na mëson "*Më parë me gjuhë të tij…..Një gjuhë e pa shkruar s'mund të qëndrojë shumë kohë e pa prishur*"… "*Shqiptarët flasin një nga më të vjetrat' e më të bukura gjuhë të dheut"...dhe "Shënjë e kombësisë është gjuha; çdo komp mbahetë me gjuhët*". "***Pa gjuhë shqipe nuk ka shqitarë dhe pa shqiptarë nuk ka Shqipëri***" na mësonte Sami Frashëri. Përpjekje të mëdha bënë rilindasit edhe për gjuhën shqipe dhe ruajtjen të pastër të saj. Poeti atdhetar Filip Shiroka, qysh më 1898 shkroi me dhëmshuri, në vjershën "**Si po prishet gjuha shqype**?":

*Çojmë n'dhe t'huej djalin m'u msue,*
*kombin tonë m'e përparue,*
*dhen tonë m'e nderuemun;*
*rri n'shkollë djali pesë - gjashtë vjet,*
*kur vjen n'Shkodër, shqyp nuk flet,*
*Shqypen ka harruemun!!!!*
*kur flet shqyp, asht çud m'e ndi*
***Gjys-për-gjys tue e përzi***
***me fjalt t'gjuhve t'hueja**!*
***E kshtu gjuha po shëmtohet,***
***dhe kshtu kombi po mjerohet**.*

Sami Frashëri u tregoi shqiparëve se "*Ne jemi m'i vjetri komp i Evropësë. Kemi të drejtë në dhet' t' Evropësë më tepër se çdo komp". Këtë të drejtë të shënjtëruarë shqiptarët janë të zottë të ruajnë e ta kërkojnë edhe me armë në dorë*". Prandaj ai u tregoi shqiptarëve rrugën e shpëtimit: "*..duhet të jenë të zottë të ruajnë vetë më vetëhe vendin e tyre e të mos varenë më Tyrqinë, e cila s'është e zonja për vetëhe të saj*", të cilën ai e quante "*të vdekur*" që duhet varrosur sa më parë. Krahas kësaj ai u tregoi shqiptarëve edhe rrezikun nga fqinjët lakmimtarë, "*Kombetë që kanë rrethuar Shqipërinë duan ta copëtojnë e ta ndajnë në mes tyre*". Samiu i vlerëson si rrezik të madh edhe përçarja dhe grindjet midis vehtes, si rrjedhojë e përçarjes fetare dhe padijes. Samiu thekson me të madhe se "***Shpëtimi a humbja e Shqipërisë është dë dorë të shqiptarëve***". Ai u mësoi shqiptarëve se që të njohin edhe rreziqet që i kanoseshin Shqipërisë: ***rreziku i kufinjve dhe coptimi i atdheut, rreziku që vjen nga lufta e penës, e shkollës dhe e kombësisë, përçarja e shqiptarëve sipas fesë***. ***Rrezik tjetër është varfëria***, e cila sjell grindje, ndarje dhe mosdashuri. Rreziqe këto, që shumë nga të cilat, janë para nesh edhe sot e kësaj dite. Është lapidar thënia e tij: "***Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme***". Dhe, që nga shekulli i robërisë së rëndë, na la amanet dhe porositë, që me aqë madhështi kanë qënë renditur në një poster në hyrje të Shtëpisë Muze të Vëllezërve Frashëri, në Frashër, por që sot për fat të keq e kanë hequr: ***Jemi shqiptarë dhe jo turq e kaurë***; ***Fetë i përçajnë kombet***; ***Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri**n*, ***të kenë vëllazërinë në mest***; ***Shqipëria është një dhe e pandarë***; ***Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit***; ***S'ka në jetë më i lik njeri se tradhëtari i kombit dhe i mëmëdheut***; ***M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun***; ***Një njeri sa do të mira të ketë për veten e tij s'mund të jetë faqebardhë, po të ketë kombin dhe mëmëdheun e vet fatzi***; ***Të hiqet Turqia dhe të vijë një sundues tjetër, është sikur një shtazë të ndërojë samarin dhe jo lirinë***. Këto amanete, që me aqë madhështi kanë qënë renditur në një poster në hyrje të Shtëpisë Muzë të Vëllezërve Frashëri, në Frashër, për fat të keq sot e kanë hequr.

Samiu e mbylli librin "***Shqipëria, ç'ka qenë, ç'është dhe ç'do të bëhet***" me thënien e tij lapidar "**Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme**". Një frashërlli më tregoi se Samiu shkruante mbi një jastëk që e mbante mbi gjunjët. Pasi mbaronte dorëshkrimin e hidhte në të pastër ulur në tavolinë. Ai ka shkrojtur mbi 60 vepra. Veç atyre për Shqipërinë e shqiptarët, shquhet vepra madhore Ençiklopedia "Kamus ul alâm" (Fjalori universal i historisë dhe Gjeografisë" në 6 vëllime me 4830 faqe, të botuar gjatë periudhës 1889-1898, fjalori normativ i gjuhës turke "Kamus-i tűrki" me 45 mijë fjalë dhe 1575 faqe, fjalori turqisht-frëngjisht me 50 mijë fjalë dhe anglisht-turqisht me 35 mijë fjalë.

Edhe thënia lapidar e rilindasve "***Pa atdhe nuk ka fe***" dhe mësimi i Vaso Pashës: "***Feja e shqiptarit është shqiptaria***" dhanë një kontribut të ndjeshëm për bashkimin e popullit shqiptar, i ndarë në tre fe.

Mbrojtja e tërësië së trojeve shqiptare ka qenë në qendër të vëmendjes të gjithë rilindasve. At Gjergj Fishta tregoi:

*Gjall Lirin' na nuk e lshojmë*
*S'njohim mbret as krajl të huej.*
*Zoti n'qiell e na mbi tokë:*
*Me gjithkënd vllazen e shokë,*
*Por se i cili m'cak të vet.*

*dhe n*ë poemën "Lahuta e Malësisë": bë*ri thirrjen:*

*Për Shipni t'mos u dhimet jeta.*
*Ma mirë dekë nën dhe me u kja*
*Se me marre gjallë mbi dhe*
*Për dhe t'vet kush dekë ka ra*
*Ai s'ka vdekun, por ka le.*

*Ai ka luftuar edhe p*ër një shtet të së drejtës, kur në vitin 1902, në vjershën "Momi" tregoi se:

*M' kambe kryekungujt prej si u vune,*
*Duel padija n' krye te vendit;*
*Njerzt e kenun u poshtnuene,*
*Mbeten t'urtit jashte kuvendit.*

*dhe n*ë vjershën "Korrupsioni":

*Qi të mjerës moj Shqypni*
*Kthellë hi i keni në mushkni,*
*Pa dhimbë gjakun tuj ia pi,*

Përpjekje të mëdha bënë rilindasit edhe për gjuhën shqipe dhe ruajtjen të pastër të saj. "***Pa gjuhë shqipe nuk ka shqitarë dhe pa shqiptarë nuk ka Shqipëri***" na mësonte Sami Frashëri. Poeti atdhetar Filip Shiroka, qysh më 1898 shkroi me dhëmshuri, në vjershën "**Si po prishet gjuha shqype**?":

*Çojmë n'dhe t'huej djalin m'u msue,*
*kombin tonë m'e përparue,*
*dhen tonë m'e nderuemun;*
*rri n'shkollë djali pesë - gjashtë vjet,*
*kur vjen n'Shkodër, shqyp nuk flet,/Shqypen ka harruemun!!!!*
*kur flet shqyp, asht çud m'e ndi*
***Gjys-për-gjys tue e përzi***
***me fjalt t'gjuhve t'hueja****!*
***E kshtu gjuha po shëmtohet,***
***dhe kshtu kombi po mjerohet****.*

Veprën e tyre e vazhdoi edhe vëllai më i vogël Mehmeti. Edhe ai ka qënë luftëtar i çështjes kombëtare. dhe shtëpia e tij në stamboll ka qenë qëndër e mbledhjeve të atdhetarëve dhe luftëtarëve. Mehmet Frashëri kryesoi Komitetin "Bashkimi Shqiptar", që së bashku me Haxhi Zeka, Ibrahim Temoja, Dervish Hima e Jorgji Meksi, Pandeli Evangjeli, Dhimitër Ilo Unezi etj, punoi për thirrjen e Kuvendit të Përgjithshëm. Komiteti, më 9 gusht 1899, shpalli manifestin "Kërkimet e shqiptarëve", në të cilin u bëhej thirrje gjithë shqiptarëve, që nën drejtimin e komiteteve të Lidhjes të mblidhnin në Prizren Kuvendin e Përgjithshëm të saj, i cili do të kërkonte nga Porta e lartë dhe nga Fuqitë e Mëdha autonominë e Shqipërisë. Në Bukuresht u publikua në formë broshure në gjuhën turke, në emër të Komitetit thirrja "Të zgjohemi!" ("Ujanallëm!"). Mehmeti ka qënë drejtor i gazetës "Besa" 1908, e cila botohej me tre faqe shqip dhe një turqisht e frëngjisht. gazetar dhe publicist, që së bashku me Sami Frashëri, Jani Vreto, Pandeli Sotiri, Petro Poga, Dervish Hima, Hil Mosi, Kasim Frashëri, etj. i dhanë zhvillim, gazetarisë shqip, në kuadër të aktiviteteve që janë zhvilluar në Stamboll. Me 1913 kthehet në Shqipëri. Esadistët e internojnë në Shkodër. Vdiq në Kamëz më 1918.

Më 25 maj 2016, Shoqata Atdhetare Kulturore Mbarëkombëtare Përmeti përkujtoj 170 vjetorin e lindjes së Naim Shqipërisë, siç e quan populli Naim Frashërin, duke organizuar një konferencë shkencore, në vazhdën e një veprimtarie 12 vjeçare për këtë përvjetor, së toku edhe me ish Komunën e Frashërit. Për të ardhur keq ishte se asnjë institucion shtetëror, madje edhe shkollë që mban emrin e tij nuk u kujtua për të kremtuar këtë përvjetor. Duke hyrë për në sallën ku zhvillohej konferenca në Tiranë, një i ri i tha shokut të tij "*Po me të vdekurit akoma do të merren këta*?". Më goditi si bombë një fjalë e tillë. Do të ishte gjysma e të keqes po të vinte kjo pyetje nga mentaliteti "modernist": "*Në kohë të reja edhe mësimet nuk mund te jenë ato të shekujve*

*të kaluar*!”. Por harrohet, apo dëshirohet të harrohet se mësimet e reja, që janë të domosdoshme se pa ato nuk përparon shoqëria e ditëve tona, nuk mohojnë dot disa mësime e të vërtetave absolute si drita e diellit, që nuk njohin vjetërsi. Dhe këto mësime ja dhanë shqiptarëve Rilindasit e mëdhenj një shekull më parë, në ballë të së cilëve qëndrojnë Vëllezërit Frashëri, Abdyli, Samiu, Naimi dhe të tjerë rilindas, udheheqesit Ymer Prizreni, Iljaz Pashë Dibra, Ali Pashë Gucia, Sulejman Vokshim, Ismail Qemali, luftëtarët Isa Boletini, Çerçi Topulli, Mihal Grameno, rilindasit e kulturës Naum Veqilharxhi, Kostandin Kristoforidhi, Vaso Pasha, Zef Jubani, Jani Vreto, Hasan Tasimi, Ndre Mjeda etj.

Me punën dhe luftën e tyre ata ringjallën ndjenjën e shqiptarizmës, të bukurisë së gjuhë shqipe, ndërgjegjësuan popullin për kombin shqiptar, i treguan atij gjendjen e veshtirë ku ndodhej atdheu në errësirën e robërisë otomane, i treguan rrugën që duhet ndjekur dhe luftëb që duhej bërë, u vunë në ballin e luftës me penë e pushkë për pavarësinë e Shqipërisë, si edhe për të kulturuar popullin e lënë në errësirë, për ti hapur sytë atij, e mësuan se si duhej ndërtuar shteti dhe duhej punuar për përparimin e Shqipërisë.

Rilindasit, në veçanti Sami Frashëri u tregoi shqiptarëce se “Ç’do të bëhet Shqipëria”. Ai ka pyetur: “ *A mund të qëndrojë Shqipëria si është*?”. Kësaj pyetjeje i përgjigjet se Shqipëria nuk mund dhe nuk duhet të qëdrojë ashtu siç ishte dhe se “***Shqipëria sado q’është e varfër dhe e paditur, ka njerëz të zot për të qeverisur vendin e tyre***”. Prandaj përpunon platformën për organizimin e shtetit shqiptar të pavarur, që ishte përgatitur nga Abdyl Frashëri dhe adaptuar nga Lidhja Shqiptare e Prizrenit, qysh më 1878.

Qysh në vitin 1876, Sami Frashëri kishte arritur në përfundim se sistemi despotik i ka sjellë telashe të mëdha Peradorisë Osmane dhe e ka lënë atë mbrapa nga vendet e Evropës (Gazeta “Sabah”). Edhe njerëzit që janë për sistemin despotik mendojnë se funksionarët janë krijuar për të dhënë urdhëra, kurse popullin si shërbëtor ose argatin e shtetit. Prandaj, ai nuk e kërkon që shteti shqiptar të jetë mbretëri, ose e thënë thjesht të mos jetë “sulltanat” despotik. Për Shqipërinë e pavarur ai na meson që shqiptari të ndërtojë një shtet përparimtar, me strukturë shtetërore demokratike: shteti të drejtohet nga **Pleqësia e zgjedhur dhe me parimin e rrotacionit**, pa patur **“pleq” të përherëshëm**. Këshilli i Përgjithëm i zgjedhur gjithashtu me të njëjtët parime si Pleqësia, nën të cilin janë organet e pavarura të drejtësisë - Prokuroria e Përgithëshme, Gjykata e Lartë, si edhe Këshilli Kombëtar (Qeveria) me Ministritë.

Dhe në kuadrin e organizimit të këtij shteti të ardhshëm shqiptar, Sami Frashëri na mëson: “Pas diturisë kujdese shqiptarëve e m’e madhe nevoja e tyre do të jetë për punët e përgjithëshme, të cilat do ti sjellin begati e paisje të madhe Shqipërisë”. *Rrugët*, *hekurudhat*, *portet detare*, *sistemimin e lumenjve dhe tharjen e kënetave*, *nxjerrjen e mineraleve* dhe *pyjet* është lista e punëve “*më të neojshme e më të vyer* “, të cilat duhet të bëhen në Shqipëri, që ekonomia e shtetit shqiptar të përparojë dhe që do “*ta bëjnë Shqipërinë më të pasur, duart e këmbët zgjidhurë*”…. “*Metalet do të kërkohen në gjithë anët e Shqipërisë dhe të nxirren kudo që gjenden…. Në kryeqytet të Shqipërisë, përveç shkollave të dyta e të tretat do të jetë një gjithmësime (Universitet)….një këshillë diturie (akademië) duhet të jetë në kryeqytet….për të shpënë përpara dhe shkronjënë, istorinë, dhekërkonjënë (gjeologjia), metalet e të tjera punëra të Shqipërisë…..*” .

Në konkretizim të ketyre mësimeve, veprën e tij “Probleme Shqiptare”(viti 1943, ribotim 2001) Mehdi Frashëri (i amnistuar me rastin e 15 vjetorit të Çlirimit më 1959 me dekret Nr. 3005 nga Kuvendi Popullor dhe sot Qytetar Nderi i Përmetit) shkroi “...Në kohën e arthme të afërt, vajguri i Shqipërisë si në Kuçovë ashtu edhe në Pathos, ... formon një burim pasurie kombëtare dhe një objekt të rëndësishëm për të ardhurat e shtetit” dhe se “...në Shqipëri janë shfaqur disa xehe që po të shfrytëzohen me methodha edhe me mënyra të arsyeshme mund të shërbejnë për zhvillimin e ekonomisë dhe të industrisë së vendit, dhe mund t’i sjellin edhe shtetit një të ardhur të mirë. Xehet në fjalë janë: Sera e Selenicës në qarkun e Vlorës; Vajguri i Kuçovës dhe i Patozit në qarkun e Beratit dhe në Mallakastër; Bakri në Pukë dhe në Rubik në qarkun e Shkodrës dhe të Mirditës; Hekuri në luginën e Shkumbinit të lartë, midis Librazhdit e Pogradecit; Kromi në qarkun e sipërpërmëndur; Kromi dhe boksidi në qarkun e Kukësit (Prefektura e Kosovës); Qymyr-ligniti në katundet Mbrorje – Drenovë, Krrabën e Tiranës”. Më tej ai apelon: “...Të gjeturit e karburanteve, si në kohën e paqes ashtu edhe në kohën e luftës, ka marrë një rëndësi aqë të madhe sa lot një rol kryesor edhe në politikën e jashtëme të shteteve. Për këto arsye karburantat në shumicën e madhe të shteteve kanë qënë sende monopoli. Më nj’anë, për t’i dhënë të ardhura të mjaftueshme arkës së shtetit, më anë tjetër, për ti pasë nën kontroll; **në ç’do rasë monopolizimi i kaburanteve në duart e huaja, është një vetvrasje, se në rast nevoje shtetit i mungon faktori kryesor i çdo lëvizje**” (faqe 110). Në vitet njëzet-tridhjetë u zbuluan dhe filloi nxjerrja e naftës në Kuçovë, e mineraleve të bakrit në Rubik dhe pak më vonë edhe nxjerrja e kromit, etj.

Pyjet janë ndër pasuritë më të begata dhe të rëndësishme të vendit, Ato na japing lëndën drusore aq të nevojshme për jetën tonë, ajrin e pastër dhe klimën e shëndetëshme i kemi falë tyre, veç drurëve mbajnë dhe rritin botën e gjallë - faunën dhe florën e shumllojtë, ruajnë truallin nga errozioni dhe me bukurinë e vet të mahnitëshme kënaq shpirtin e njeriut dhe edukojnë ndjenjën e të bukurës dhe të dobishmes, që duhet

ruajtur, mirëmbajtur dhe zhvilluar. Këto u mësoj shqiptarëve Sami Frashëri kur shkroi në librin e tij " *Çdo pyll do të ndahet në disa gastra dhe gjer sa të vijë rradha të pritet gastra e fundit, gastra që u pre e para do të jetë arritur për së rish, dhe kështu do të priten lëndë nga pylli dhe kurrë pyjet nuk do të mbarohen, por do të përsëriten dhe do të jenë kurdo të lulëzuar*". Krahas shfrytëzimit dhe ruajtjes së këtyre pasurive natyrore, që shteti të përparojë dhe të jetë i pasur duhet edhe të punojmë dhe të zhvillojmë bujqësinë dhe blegtorinë , si edhe "*mjeshtëri në të cilën kanë mësuar vendalinjtë: leshi, liri, pambuku, mëndafshi, hekuri, druri t'arrihet të punohet sa të mundetë më shumë, që të mos ketë shqiptari aqë shumë nevojë ti sjellë këto nga jashtë*".

Me këto mësime, ne duhet të kuptojmë mirë se është **prodhimi industrial dhe bujqësor ai që sjell përparimin dhe zvillimin e qëndrueshëm të ekonomisë, pasurimin e popullit dhe të shtetit.** Ekonominë e shtetit nuk e zhvillojnë restorantet dhe banakët e kafeneve, as edhe shpikja e të ashtuquajturës "Industria e turizmit", që janë shërbime ndaj komunitetit. Shtetet e përparuara në botë u bënë ata që zhvilluan industrinë për shfrytëzimit e pasurive natyrore, të prodhimit e të mirave materiale dhe bujqësinë.

Sami Frashëri e lidh ngushtë zhvillimin ekonomik të shtetit edhe me problemin financiar dhe organizimin e domosdoshëm në këtë drejtim. Duke vlerësuar si domosdoshmëri ngritjen e Bankës Kombëtare të Shqipërisë, është me shumë vlerë edhe për ditët e sotme platforma e rekomanduar për buxhetin e shtetit i cili duhet të ketë dy drejtime kryesore: "*Buxheti për rrogat dhe shpenzimet e të gjitha niveleve të administratës shtetërore, ushtrisë, shkollave të niveleve I, II, të larta, akademinë, shtypshronjat, observatorët ("yjë vështronja"), muzeumet, bibliotekat etj.*", si edhe "*1/3 e buxhetit të shfrytëzohet për hekurrudha, rrugë, porte detare, punërat e përgjithëshme, për vaporë për luftë e tregëti*". Tingëllon si e thënë sot edhe rekomandimi tjetër i tij: "*Dy gjëra i prishnë shumë herë njerëzit e një qeverie: rrog e tepërt q'u hap udhën e prishjes e së madhështisë, edhe rrog'e pakët q'i bën të vjedhin dhe të mos vështrojnë punë. Prandaj në Shqipëri duhet të mos ketë as rrogë shumë të madhe dhe as shumë të vogël*".

Në kuadrin e qeverisjes të shtetit shqiptar, Sami Frashëri e konsideron të domosdoshme që krahas organizimit të pushtetit qëndror të rekomandojë edhe për pushtetin lokal dhe në veçanti për kompetencat që duhet të ketë sejcili nga këta pushtete, në raport me njeri tjetrin dhe me popullin: " *.....gjithë punët e vendit do të vështrohenë prej katundarisë dhe vëndësitë të mos njohin tjetër qeveri përveç katundarisë, q'është e zgjedhur prej atyre vetë. Qeveria të mos përzjehet përveç se në punërat të mëdha e të përgjithëshme, në punëra, të cilat katundaria, me të mos mudurë t'i goditnë vetë, do t'ja dërgojë nënëqeverisë...*".

Mbasi shpjegoi se ç'kishte qenë, ç'ishte dhe si e mendonte të bëhej Shqipëria, Sami Frashëri në përmbledhjen për doktrinën së Rilindjes Kombëtare Shqiptare për të ndërgjegjësuar shqiptarët ai theksoi: "*Nga të gjitha sa thamë meretë vesh fort mirë se qysh mund të qeveriset Shqipëria e sa vend i bukur do të bëhesh me një qeveri të tillë…….e shqiptarët që kanë kaq qind vjet që po rrojnë në robëri, në varfëri dhe në shtërngim të madh, do të bëheshin gjithë të pasur e të lumtur e të rrojnë si njerëz" dhe na mësoi* se "*Duhet që çdo shqiptar të ketë gjithënjë, nat' e ditë , ndërmend e në zëmrë shpëtimn' e Shqipërisë e mbrodhësin e kombit shqiptar. Çdo shqiptar duhet të dojë* ***bashkimin e shqiptarëve…….shqiptar i vërtetë është ai që ka mendjen dhe zëmrën shqiptar****……ata që duan gjuhën e kombit të tyre dhe përpiqen për mbrodhësit e mëmëdheut*". Sami Frashëri tregon me forcën e fjalës dukuritë që dëmtojnë dhe rrezikojnë kombin shqiptar kur shkruan: "…***Sot, shumë shqiptarë, mund të themi, s'janë shqiptarë as me mend as me zëmrë. Kombin e tyre dhe gjuhënë s'e duan as e nderojnë, s'duan të këndojnë e të shkruajnë në gjuhë të tyre, edhe shumë kanë turp edhe të flasin shqip***". Dhe ky rrezik për Shqipërinë dhe kombin shqiptar ekziston edhe sot, më fort se kurrë, si një nga drejtimet luftës që na bën arradha antishqiptare, prehë e të cilës bien shumë njerëz, nën maskën e globalizimit".

Janë lapidar thëniet e tij: "***Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme***", si edhe "***Shqipërisë nuk i duhet mbret***". Që nga shekulli i robërisë së rëndë, na la amanet dhe na porositi Samiu i Madh: "***M'i dashur se kombi, m'i dhëmshur se mëmëdheu, m'i ëmbël se gjuha e tij s'ka gjë tjetër për njeriun***".

Po pse i rendita mesimet e Rilindasve, vetëm për ti kujtuar e nderuar? Jo, por për të analizuar ç'kemi bërë këto njëqind e katër vite pas shpalljes së pavarësisë, ç'po bëjmë sot dhe ku na shpie rruga e nisur.

Mësimet e Rilindasve frymëzuan në dhjetra vjeçarë atdhetarët shqiptarë në luftën dhe punën e tyre dhe shpallën pavarësinë e Shqipërisë, ndërtuan shtetin shqiptar, fituan mbi murtajën nazi-fashiste dhe çliruan atdheun. Me këtë fitore, u krijuan kushtet dhe u realizua përparimi i Shqipërisë, nga vendi feudal i prapambetur në një shtet me industri e bujqësi të zhvilluar, më shëndetësi dhe arsim të kohës falas, duke zhdukur edhe analfabetizmin. Programi ekonomik i rilindasve u vu në jetē vetëm pas çlirimit tē vendit mē 29 nëntor 1944. Kērkimi dhe nxjerrja e naftës dhe mineraleve tē tjerē tē dobishēm u bënë me pērparēsi, gur themeli i zhvillimit tē qēndrueshēm tē ekonomisē shqiptare. Ky zhvillim shkoi krahas edhe me formimin e specialistēve tē degēve tē ndryshme, midis tyre edhe tē gjeoshkencave dhe minierave. Pēr tē argumentuar

kapacitetet e industrisē shqiptare tē naftēs e gazit dhe asaj minerare mjafton tē pērmendim prodhimin maksimal tē arritur nē vitin 1984: 1,007,000 ton/vit bakër dhe 960,000 ton/vit kromite, 2.250.000 ton/vit naftē (1973). Deri nē vitin 1990 u nxorrēn 49, 5 milion ton naftē, rreth 12 millon m$^3$ gaz, dhe 47 milion ton qymyr. Të gjithë brezat e specialistëve të gjeoshkencave me pasion, këmbëngulje, vullnet e disiplinë, me devotshmëri, realizuan detyrat e tyre. Duke mendojmë për naftës si për bukën, kërkuan dhe vunë në shfrytëzim vendburimet e naftës dhe të gazit (Marinzë, Arrëz, Kallm-Verri, Ballsh, Finiq, Cakran, Hekal, Mollaj, Amonicë, Divjakë, Frakull, Ballaj, Povelçë, Durrës-shelf, etj.), si edhe të shumë vendburimeve të bakrit (Gjegjan, Tuçi lindor, Kaçinar, Qafë Bari, Palucë, Lak Roshi, Munellë, Golaj-Nikoliq, Palaj-Karmë, Perlat, Rehovë, etj.) dhe mineraleve të tjerë të dobishëm, në studimet gjeologjike krahinore të Albanideve dhe e bënë atë të njohur atë tej kufinjve të vendit. Janë me dhjetra artikuj të botuar në periodikun shkencor ndërkombëtar dhe të referuar me sukses nga gjeofizikanët shqiptarë, në forume shkencore madhore ndërkombëtare, duke u renditur midis ambasadorëve më të mirë shqiptarë në komunitetin ndërkombëtar. U ndërtuan uzina, fabrika dhe kombinate. Mjafton të përmëndim se në Tiranën me rreth 240.000 banorë u ndërtua kombinati i tekstileve, i autotraktorëve, uzina Enver dhe Dinamo, shumë fabrika e ndërmarrje prodhimi, etj. Mineralet e shumta që janë gjetur dhe nxjerrë në Shqipëri, industria e ngritur, jo vetëm vërtetuan madhështinë e Rilindasve por edhe na vunë detyra me rëndësi.

Nuk ndërtuam një shtet siç na mësuan rilindasit në shekullin që kaloi, dhe nuk e kemi edhe sot. Shteti shqiptar ka qënë një mbretëri, pastaj një diktaturë partiake dhe asnjëherë nuk ka qënë zbatuar platforma për qeverisjen e vendit, të paraqitur qysh në Lidhjen e Prizrenit me rolin vendimtar të parlamentit të zgjedhur nga sovrani dhe me institucione shteterore të pavarura dhe të kontrollueshme. Gjendja e një shteti të tillë detyruan shqiptarin të braktisë atdheun e vet në përmasa biblike, duke filluar me 5.200 shqiptarët që thyen muret e ambasadave më 2 korrik 1990 për të ikur nga sytë këmbët. Ky eksod u pasua nga ai i gushtit 1991, ku shqiptaret mbushen vaporët e gomonet dhe i ranë detit tej e për tej, kaluan shtigjet nëpër hone në malet me dëborë. Dhe ikja vazhdon edhe sot e kësaj dite, duke kaluar dhjetra mijë persona në vit, përfshirë edhe 2015, të nxitur nga ofertat e gazetave se si dhe ku mund të emigrohet. Sot ka mbi 1.5 milon shqiptarë në emigracion dhe këta janë pjesa më e gjallë dhe më e kualifikuar e kombit. U rritën fëmijët jetimë dhe punojnë argatë në dyert e botës. Pleqtë po mbyllin sytë në vetmi. Nuk ka nevojë për shumë komente që të argumentohet së në këtë shekull pas shpalljes së pavarësisë, ne jo vetëm që nuk zbatuam porositë kryesore të gjithë Rilindasve por kemi ecur edhe në të kundërt: Klasa politike gjatë këtij njëqind vjetori e ka hedhur poshtë mësimin e Abdylit: "***Do të vijë dita kur Europa do të bindet se shqiptarët i shërbejnë çështjes së njerëzimit dhe të qytetërimit më mire se çdo popull tjetër i lindjes…….Shqipëria meriton pavarësinë më tepër se ansnjë kombësi tjetër e Ballkanit dhe ne shpresojmë se ajo do ta tregojë veten më të denjë për të gëzuar respektin e Evropës dhe më të aftë për të qeverisur vetveten".*** Nuk u bëmë të denjë për të gëzuar respektin e Europës. Mbetëm të fundit në Ballkan për tu bashkuar me Europën. Dhe, siç thotë populli, bathët tregojnë se janë larg pashkët.

Kemi hedhur poshtë porositë e Samiut: "***Duhet të jemi të bashkuar. Bashkimi duhet të futet në gjakun e sejcilit. Fetë i përçajnë kombet dhe Shqiptarët të gjithë duhet të duan njëri tetri, të kenë vëllazërinë në mest*. *..Bashkimi bën të mundëshme gjërat e pamundëshme, përçarja bën të pamundëshme edhe gjërat e mundëshme".*** Sot jemi ndarë në dhjetra e dhjetra parti armike më njëra tjetrën, aq sa janë regjistruar 18 parti për zgjedhjet e 18 qershorit 2017, ndërsa 26 nuk janë regjistruar, duke i bojkotuar. Jemi ndarë jo vetëm në tre fe, por edhe në më shumë sekte fetare se sa gishtat e duarve, **në veriorë dhe jugorë**, etj. etj. Nën rrogoz ka gjetur zbatim parulla "përça dhe sundo". Në ndryshim nga bota e përparuar është kthyer në sistem çiflikëzimi i partive politike, dukuri e pa pranueshme për demokracinë. Është bërë e modës, për çdo prekje të interesit personal të krijohet një partiçkë e re. Edhe partitë janë ndërtuar me stilin e sulltanatit, ku ligjin e bën kryetari i përjetshëm, ku militantët shndërrohen në sejmenë, ku ligji "qepet" si xhaketë- "të më rrijë mirë mua!" dhe deputetët përcaktohen me lista të mbyllura. Realisht, partia është shteti.

S'po na pëlqenka më gjuha shqipe, gjuhës që Naimi i këndoi "***Pa shihni ç'gjuhë e mirë!/Sa shije ka e hije/ç'e bukur' dhe e dlirë,/si gjuhë perëndie***/. Dhe broçkullisin sot politikanë e shtetarë, madje edhe akademikë, fjalime boshe me më shumë fjalë të huaja, të cilave nuk u dinë as kuptimin, se sa me fjalë shqip. Shikoni dhe dëgjoni emisione televizive të stacioneve me emra jo shqip, lexoni gazetat madje dhe librat shkollorë dhe do te gjeni se edhe edhe për "pamjen e fytyrës" përdorin fjalën "luk", që nuk përdorin fjalën e bukur shqip "zgjimi", që përdorin "shoë" në vend të fjalës shqip "shfaqje", "kurrikula" në vend të "plane mësimore", "na pëlqekan fjalët "audit", "test", madje "veting", në vend që të përdorej fjalë shqip, që të kuptohen nga të gjithë, etj., etj. Shikoni emërat e lokaleve dhe reklamat e tyre në rrugët e qyteteve. Dhe nuk duam të kujtojmë se pa gjuhë nuk ka komb. Prandaj edhe shpata e aradhës së antishiptarizmit ka rënë sot mbi gjuhën standard shqipe.

Ne u karakterizuam në këta njëzet vjetët e të ashtuquajturit “tranzicion” në vetshkatërruesit më të mëdhenj të vendit, në të gjithë historinë e Shqipërisë. Nën thirrjen “terapia e shokut”, prishëm me rrënjë industrinë e ngritur me djersën dhe gjakun e shqiptarëve, mbyllem minierat dhe ato që janë hapur shfrytëzohen barbarisht nga të huajt, shkatërruam sistemet e ujitjes dhe të kullimit të tokave bujqësore dhe sot përmbytemi, shkatërruam pyjet dhe shkaktuam një erosion të parapë, shkatërruam bregdetin me betonim, si edhe nga llumrat e shplara nga erozioni, qe lumenjtë shkarkojnë në det, shfrytëzojmë hidrocentralet por nuk studiojmë mbushjen e liqeneve të me llumva tyre që sjellin lumenjtë në liqenet e tyre, duke lënë në panjohje kapacitetin energjetik të tyre ndër vite, shkatërruam sistemin arsimor me të ashtuquajturat tekste alternative të zgjedhura nga mësuesi dhe kompanitë e sudeve i zëvendësuam me universitete private, më një numur të paparë në asnjë vend të botës mbarë, që janë kioska diplomash për të gënjyer rininë, universitet publike janë lenë në gjendje të mjeruar për kërkimet shkencore, botimin e librave e praktikat e nevojshme ne terren, duke u hequr atyre bazën e dallimit nga shkolla e mesme. Institutet shkencore në përgjithësi janë mbyllur, madje edhe ata nga më kryesorët si Instituti Gjeologjik i Naftës dhe i Gazit, Instituti i Tokave, Intituti i Studimeve dhe Projektimeve Hidroteknike etj., etj. Kantiere të naftës shfrytëzohen gjithashtu nga të huajt si edhe miniera të xeherorëve. Për naftën dhe xeherorët nuk jepen të dhëna se sa nxirret dhe sa përfiton shteti shqiptar nga ato, sa punëtorë kanë qënë të punësuar dhe sa punojnë sot në ato industri.

Pēr fat tē keq gjatē periudhēs se tranzicionit 1990 - 2016, ēshtē zvogēluar nē mēnyrē drastike edhe nxjerrja e mineraleve dhe i naftēs e gazit. Sipas IINSTAT, prodhimi mineral kishte rēnē 4 herē nē vititin 2001. Gjatë viteve të tranzicionit tejet të vështirë, ashtu si edhe në kërkimet gjeologjike dhe veprimtari të tjera shkencore. Janë mbyllur ndërmarrjet gjeologjike dhe ato gjeofizike dhe bashkë me to edhe vëllimi i punimeve për kërkimin e mineraleve të dobishëm të ngurta, si edhe kërkimet e vendburimeve të naftës dhe të gazit nga specialistët shqiptarë. Në Fakultet tashmë dega e gjeofizikës është mbyllur. Shumë nga gjeologēt dhe gjeofizikanët më të mirë kanë emigruar dhe punojnë në specialitetin e tyre në Francë, SH.B.A., Kanada etj.

Këto rrënime e shkatërrime, si edhe sllogani “drejt Tiranës dhe Durrësit për një jetë më të mirë” sollën edhe ndryshime thellbësore në strukturën e popullsisë. Ështē e drejtë, e ligjëshme dhe dëshirë e justifikuar që njerëzit të shkojnë atje ku sigurojnë një jetë më të mirë dhe më të begatë. Por në mbarë botën, këto migrime të popullsisë janë bërë në përgjigje të domosdoshmërisë për për të plotësuar kërkesat e vendeve të lira pune: U ngrit industria, kërkoi krahë pune, u ndërtuan edhe qytetet mbi dhjetë milionë banorë. Madje edhe në Shqipëri ka qenë zbatuar kjo përvojë. U ndërtua kombinati i tekstilit në Tiranë, u ngrit edhe lagja e Kombinatit ku banonin punonjësit e tij. U ngrit uzina e superfosfaqit, u ndërtuadhe qyteti i ri i Laçit, e kështu Bulqiza e Memaliaj, Prenjasi, u zmadhuan dhe u bënë qytete të mëdha Fieri, Elbasani, etj., etj. Në vitet e tranzicionit, Tirana nga 244.000 banorë që kishte në vitin 1990 ka arritur në 830.000 banorë, me një dendësi 14.746 banorë/km$^2$ në qytet dhe 10.533 në rreth, pa patur objektet prodhuese ku të punonin njerëzit dhe të fitonin për të rrojtur më mirë. Ky migracion brenda vendit ndryshoi rrënjësisht hartën e strukturës së popullsisë sipas densitetit të banorëve së Shqipërisë. Shumica e rretheve kufitare, edhe disa nga të Shqipërisë veriore dhe jugure janë pothuajse përgjysmnuar nga dendësia e banorëve për kilometër katror, duke arritur si në Leskovik me një dendësi 1,8 banorë në një kilometër katror. Përshembull, vetëm për nje vit, Malësia e Madhe në veri të Shkodrës më 2003 kishte dendësi 51-100 banorë/km$^2$ më 2004 kishte 41,2 banorë/km$^2$, rrethi i Pukës nga 21-50 banorë/km$^2$ në 32,88 banorë/km$^2$, rrethi Përmetit nga 21-50 banorë/km$^2$ në 27,98 banorë/km$^2$ në 2004, etj. Tashmë janë me dhjetra fshatra të rënuara, që kanë qenë të bukura e të begata, të cilat janë kthyer në fshatra fantazëm, ku heqin keq vetëm disa pleq. Kjo dukuri solli edhe rritjen e papunësisë në vend, pakësimin drastik të tokës së bukës, pamundësinë e zhvillimit të tregëtisë ndërkufitare, nuk mirëmbahen masivet pyjore, toka e bukës etj, etj. Ndërtimet e bëra janë pa asnjë plan urbanizues, që të krijojë kushtet për një jetë të qytetëruar, të një qyteti europian ku duam të bashkohemi. Godinat janë bërë vend e pa vend, pa studime inxhinierike dhe sot shkatërrohen nga rrëshqitjet dhe erozioni. Dhe është për të ardhur keq, se në fushatën parazgjedhore, nga të gjitha partitë bëhen premtime për hapjen e vendeve të punës, por asnjëra nuk ka treguar konkretisht, me emer, se çfarë do të ndërtohet dhe afatet, ku do të ndërtohen dhe sa vende pune hapen për sejcilin objekt, në mënyrë që këto premtime të jenë bindëse, të përgjegjëshme dhe jo propagandë boshe. Bëhet propagandë për prishjen e ndërtimeve “pa leje”. Por këto ndërtime gjoja janë pa leje, se ato nuk u ndërtuan në një natë fshehurazi, por gjatë disa muajve me lejen e heshtur të pushtetarëve, për të cilat nuk i hyri njeriu gjemb në këmbë.

Kjo analizë më krijon mundësinë të kuptoj edhe një dukuri tjetër: Për fat të keq, mësimet e Rilindasve gjithënjë e më pak po kujtohen sot, përfshirë edhe ato të Vëllezërve Frashëri, që u analizuan më lart. Kjo, sepse ç’bëhet sot bien ndesh me porositë e tyre. Eshtë kjo arsyeja pse gjatë këtyre 25 vjetëve të tranzicionit nuk ka shkelur në Frashër asnjë ministër kulture për të marrë pjësë në veprimtaritë e përvitshme

atdhetare-kulturore dhe shkencore që zhvillohen atje. Organet kompetente hoqën edhe rojën e Shtëpisë Muze të Vëllezërve Frashëri, duke e lënë atë pa mbrojtje si shumë monumente kulture të rilindasve të tjerë. U gjetën fonde për mijëra kilometra rrugë nëpër Shqipëri, por nuk u kujtua Ministria e Kulturës dhe jo vetëm ajo, të rregullonte 20 km e rrugës së Frashërit. Tani "me që në Frashër dhe fshatrat e tjera të Dangëllisë ka shumë pak banorë" u shkri edhe Komuna e Frashërit, Komuna që duhet të ruhet si monument historik, sepse është Komunë shqiptare qysh nga koha e Perandorisë Osmane në shekullin e 19-të. Ti harrohet emri i Frashërit e së toku me të edhe i Vëllezërve Frashëri dhe mësimet e tyre për Shqipërinë, duan disa. Këtë deshën edhe andarët grekë me 6 maj 1914 kur dogjën 318 shtëpi në Frashër (Selenica T., fondi 662, d.38, AQSh). Dhe kjo nuk është vetëm tronditëse, është vrasja e atdheut!

Prandaj për të ndalur këtë rënie dhe siguruar zhvillimin e qëndrueshëm të ekonomisë shqiptare, përparimin e vendit. duhet të vemë në jetë mësimet e rilindasve, që jo vetëm nuk vjetërohen por shkëlqejnë e na ndiçojnë rrugën më shumë se kurrë, për ndërtimin e shtetit, si edhe prodhimin e të mirave materiale industriale dhe bujqesore, që duhet të jetë me përparësi.

Për ti nderuar Vëllezërit Frashëri, Abdylin, Naimin dhe Samiun, së toku me Rilindasit e mëdhenj të tjerë, për t'u përulur me respekt para veprës së tyre, në këtë shkrim e gjetëm të udhës të përsërisim vetëm disa nga shkrimet e tyre për Shqipërinë dhe gjuhën shqipe, që edhe ne frashërllinjve na i mësoi gjyshi, babai, nëna dhe mësuesja e parë, që edhe ne u a mësuam fëmijëve dhe nipërve tanë. Ashtu si të gjithëve ne, ato shkrime na kanë frymëzuar në vite dhe do të na jenë fener për gjithënjë në rrugën e jetës sonë. Eshtrat e Abdly Frashërit, Naim Frashërit prehen në tokën Mëmë Shqipëri që aq fort e deshën dhe luftuan për të, në kodrat e bukura të Parkut Kombetar të Tiranës, eshtrat e Sami Frashërit janë në Stamboll, se Qeveria Turqisë nuk i ktheu dhe varri i tij është simbolik. Trupat e tyre janë në varr, por mësimet e tyre janë për sot dhe për nesër, janë të ndritura.

OKB dha alarmin: më 2100 popullsia e Shqipërisë përgjysmohet. Le ti thërresim mëndjes sot, sa nuk është von!

Prof. Dr. Alfred Frashëri

Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave

Ermal Frashëri, S.J.D.

Harward University, USA